# ﴿ أول مسجد بناه النبي صلى الله عليه وسلم ﴾

« باللغة الألبانية »

محمد صالح المنجد

ترجمة: دريتون ليكاي

2010 - 1431

islamhouse.com

***Pyetja:*** Sa ishte sipërfaqja e xhamisë së parë të cilën e ndërtoi Pejgamberi (lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të!)? Dhe a kishte mihrab? Mundësisht të shoqërohet përgjigja me argumente.

***Përgjigja:***

Falënderimi i takon Allahut ...

Së pari: Xhaminë e parë të cilën e ndërtoi Pejgamberi (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) është xhamia e Kubasë në Medinën e ndritshme.

Ibn Kajimi në librin e tij "Zad El Mead" (3/58) kur e përmend hyrjen e Pejgamberit (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) thotë: *"Muslimanët thoshin tekbire në shenjë gëzimi për ardhjen e tij dhe dolën ta takonin atë ... Ai vazhdoi të ecte deri sa arriti në Kuba, tek vendbanimi i fisit Beni Amr b. Avf. Ai qëndroi te ta katërmbëdhjetë natë dhe e ndërtoi xhaminë e Kubasë, e cila është xhamia e parë që është ndërtuar pas shpalljes."*

Dijetari Muhamed El Emin Esh Shenkiti (Allahu e mëshiroftë) ka thënë: "Për sa i përket çka është ndërtuar së pari kjo është relative: *"Xhamia e Shenjtë – Qabeja është e para xhami e ndërtuar si faltore për njerëzit. Ndërsa xhamia e Kubasë është xhamia e parë të cilën e ndërtuan myslimanët. Qabenë e ka ndërtuar Ibrahimi (alejhis selam) ndërsa xhaminë e Kubasë e ka ndërtuar Vula e Profetëve (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem). Si dhe vendin për ndërtimin e Qabesë ishte me përzgjedhjen e Allahut, e ngjashëm me këtë është edhe rasti i vendit ku është ndërtuar xhamia e Kubasë."* (Advaul Bejan: 8/326)

Dhe ne nuk dimë asgjë për madhësinë e sipërfaqes së saj kur është ndërtuar. Vendndodhja e saj është në jug të Medinës por, ndërtimi i saj tash është bashkëkohor dhe nuk gjendet ndonjë gjurmë treguese nga ndërtimi i vjetër.

Myslimanët kanë shprehë interesim për xhaminë e Kubasë gjatë shekujve të kaluar. Ajo u meremetua nga Uthman b. Af-fani (Allahu qoftë i kënaqur me të), pastaj Umer b. AbdulAzizi ... Kalifët vazhduan njëri pas tjetrit duke e zgjeruar apo rindërtuar derisa ndodhi zgjerimi i fundit i saj në vitin 1406 h.

Vetëm sipërfaqja e vendit të përcaktuar për falje është 5035 m2. Ndërsa sipërfaqja e tërësishme të cilën e përfshin ndërtesa e xhamisë duke ia shtuar anekset përcjellëse të saj arrin në 13500 m2.

Së dyti: Janë transmetuar disa hadithe nga Pejgamberi (lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të!) të cilat flasin për vlerën e namazit në xhaminë e Kubasë.

1. Transmetohet nga Ibn Umeri se ka thënë: *"Pejgamberi vinte deri tek xhamia e Kubasë çdo të shtune qoftë si këmbësor apo i hipur në deve."*[1]

2. Dhe në një transmetim te Muslimi shënohet: *"Pejgamberi vinte deri tek xhamia Kuba në këmbë apo i hipur mbi kafshë bartëse dhe i falte në të dy rekate."*

3. Usejd b. Dhuhejr i cili ishte prej shokëve të Pejgamberit trasnmeton se Pejgamberi (lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të!) ka thënë: *"Namazi në xhaminë e Kubasë është si një umre."*[2]

4. Sehl b. Hanif transemton se Pejgamberi (lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të!) ka thënë: *"Ai që del gjersa të vjen te kjo xhami – xhamia e Kubasë –dhe falet në të kjo për të është e barabartë me kryerjen e një umre."* [3]

Së treti: Ndërsa për sa i përket mihrabit. Në xhami nuk kishte mihrab kur u ndërtua herën e parë. Dijetarët e kanë përmendur se ndërtimi i mihrabeve në xhamia ka filluar në shekullin e dytë.

*E Allahu e dinë më së miri.*

---

[1] Buhariu me nr: 1193 dhe Muslimi me nr: 1399.

[2] Shejh Albani e konsideron të saktë në Sahih Et Timidhi.

[3] Nesaiu me nr: 699 dhe Shejh Albani e konsideron të saktë në Sunen En Nesaijj.